# Udhërrëfyesi i haxhit

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Zyra për thirrje në Islam - Es Selj

**Përktheu :** Jusuf Kastrati

**Rishikoi:** Një grup thirrësish

2009 - 1430

islamhouse.com

# Udhërrëfyesi i haxhit

**Shtyllat e Haxhit**
Ihrami - Qëndrimi në Arafat, Tavaful-ifadah - Sa'ji

**Vaxhibatet e Haxhit**
Veshja e ihrami në Mikat - Qëndrimi në Arafat deri sa të perëndojë dielli - Bujtja në Muzdelife - Bujtja në Mina - Hedhja e gurëve - Rruarja apo shkurtimi i flokëve - Tavafi lamtumirës

Ai që e lë një prej shtyllave të haxhit, haxhi i tij nuk vlen pa e kryer atë.
Ai që e lë ndonjë vaxhib duhet të prejë kurban por haxhi i tij është në rregull.
Për lënie të ndonjë suneti s'ka mëkat



## *Shkeljet gjatë Ihramit:*

Me shkeljet kemi për qëllim ndalesat nga të cilat duhet të largohet haxhiu përderisa ka të veshur ihramat:

1. Rruarja apo shkurtimi i flokëve.

2. Prerja e thonjve pa arsye qofshin ata të dorës apo të këmbës.

3. Mbulimi i kokës nga haxhiu gjatë ihramit.

4. Veshja e muhrimit mashkull të rrobave të qepura për tërë trupin apo një pjesë të tij sikurse këmisha apo seravilet (lloj i pantallonave). Si dhe veshja e rrobave që janë qepur sa masa e një gjymtyre të tij si: mestet, dorëzat apo çorapet.

5. Parfumi: I ndalohet haxhiut të parfumohet në trupin dhe rrobat e tij apo edhe ta përdorë atë në ushqimin e tij.

6. Vrasja e kafshëve të tokës dhe gjuetia e tyre si dhe ndihma e të tjerëve në gjuetinë apo prerjen e tyre.

7. Lidhja e kontratës martesore për veten e tij apo për të tjerët duke qenë në rolin e kujdestarit apo të ngarkuarit për ta kryer këtë veprim.

8. Lozja me gruan me epsh përveç marrëdhënieve intime.

9. Marrëdhëniet intime.

## *Norma për atë që e vepron një ndalesë prej ndalesave të Ihramit:*

Nëse haxhiu e mbulon kokën e tij, vesh rroba të qepura, përdor parfumin apo gruaja vesh dorëzat, atëherë për shpagim ka të drejtë të zgjedh mes:

1. Agjërimit të tri ditëve.

2. Ushqimit të gjashtë personave të varfër.

3. Prerjes së një deleje.

*E nëse e vret gjahun, atëherë për shpagim ka të drejtë të zgjedh mes:*

1. Prerjes së një kafshe të ngjashme me të prej bagëtive, nëse ka të ngjashme me të.

2. Ta vlerësojë gjahun me një kafshë të ngjashme me të dhe me vlerën e saj të blejë ushqim për t'i ushqyer të varfrit. Çdo të varfëri i jep një "Mud-d" prej grurit apo një gjysmë "Sa'a" prej ushqimeve tjera.

3. Apo agjëron aq ditë sa numri i të varfërve që do t'i kishte ushqyer me vlerën e saj.

*E nëse bën marrëdhënie intime:*

Kjo është ndër shkeljet më të mëdha gjatë ihramit dhe ndalesa për të është e ashpër. Për këtë shkelje janë dy gjendje:

**Gjendja e parë:** Nëse bën marrëdhënie para lirimit të parë (Et- Tehal-lul El- Ev-vel) dhe si pasojë e kësaj është:

1. Mëkati.

2. Prishja e haxhit të tij.

3. Obligohet ta përfundojë atë deri në fund.

4. Prerja e një deve dhe shpërndarja e mishit te të varfrit e Haremit (Mekës dhe rrethinës së saj të shenjtë).

5. Obligimi i kompensimit të haxhit vitin e ardhshëm.

**Gjendja e dytë:** Nëse bën marrëdhënie intime pas lirimit të parë nuk prishet haxhi i tij, por e ka obligim ta presë një dele.